UNIVERSITETI I PRISHTINËS
FAKULTETI I FILOLOGJISË

dhe

UNIVERSITETI I TIRANËS
FAKULTETI HISTORI-FILOLOGJI

# SEMINARI NDËRKOMBËTAR PËR GJUHËN, LETËRSINË DHE KULTURËN SHQIPTARE

Materialet e punimeve të Seminarit XXX Ndërkombëtar për Gjuhën,
Letërsinë dhe Kulturën Shqiptare
Prishtinë, gusht 2011

Prishtinë, 2011

Teuta ABRASHI

# A ËSHTË NYJA E GJUHËS SHQIPE (ENDE) NYJE APO (VETËM) TREGUES I RASËS?

Duke marrë pjesë nëpër tryeza, seminare e tjera takime punuese në fushën e gjuhësisë, kur flitet për nyjat e gjuhës shqipe jo rrallë disa nga pjesëmarrësit, (sidomos) të përkatësisë shqiptare por edhe të tjerë, e mohojnë ekzistimin e nyjave. Sipas tyre, ato të cilat disa i quajnë nyja janë në fakt tregues të rasave. Zakonisht pohimin e mbështesin në gramatikën e Akademisë, të përpiluar nga grup autorësh, e cila në faqe 121 të botimit të 1995 shënon: "Treguesit gramatikorë të rasës, -**i** dhe -**u** për njëjësin mashkullor, -**a** për femëroren njëjës dhe –**t(ë)** për njëjësin asnjanës dhe për shumësin, në vështrim historik janë format përfaqësuese të nyjave shquese **të dikurshme** (theksuar nga T. A.) , që iu prapangjitën temës së emrit, por ruajtën vlerat gramatikore themelore ". Kjo i bie sikur të pohojmë se roli kryesor i nyjave të gjuhës gjermane *der*, *die* dhe *das* është të tregojnë gjininë, gjë që jo rrallë herë ndodh edhe me studentët e gjermanistikës (jo vetëm në Kosovë, por edhe në Gjermani). Mirëpo, nëse thuhet se treguesit e rasave përputhen me format e nyjave shquese **të dikurshme**, atëherë çdo mospajtim me "mohuesit" e nyjave në gjuhën shqipe mund të sjell më shumë pengesa se sa ndonjë avantazh nëse kihet parasysh se gramatika e Akademisë ka një lloj statusi të gramatikës referente. Hiq më mirë nuk kalojnë as nyjat e tjera. Kështu për nyjën e pashquar thuhet: "Për sa i takon fjalëzës **një** të pranuar si nyjë e trajtës së pashquar, kjo në thelb është një përemër i pacaktuar i përdorur para një emri të pashquar" (f. 38). Cili është motivi i një klasifikimi të tillë të nyjës **një** nuk është e qartë, por sidoqoftë, më vonë do të shohim se sipas hulumtimeve të bëra kohët e fundit dallimi ndërmjet përemrit dhe nyjës (në parim) është mjaft kompleks. Edhe nyjave të përparme u mohohet "statusi i nyjave" duke thënë se ato quhen nyja vetëm për shkak prejardhjes së tyre. Madje Çeliku propozon që ato të klasifikohen si pjesëza (eptuese).

Në këtë punim, i cili do të kufizohet vetëm në nyjën e shquar të gjuhës shqipe, do të shtjellohen kriteret për identifikimin e nyjave të dala nga studimet tipologjike, funksionet të cilat ajo i bartë si dhe përcaktimi i stadit evolutiv të

gramatikalizimit të nyjës (hypo- në krahasim me hiper-determinacionin). Në bazë të rezultateve të analizës do të mundet (eventualisht) të konkludohet se a ka (ende) gjuha shqipe nyjë shquese apo ajo është shndërruar në një indikator të (vetëm) ndonjë funksioni morfo-sintaksor.

1. Historikisht nyjat kanë prejardhje nga dëftori për të veçuar apo individualizuar një entitet apo një send.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| (1) | Hyri **një** djalosh | Nita bleu **një** çantë. | (pacaktuar) apo | [-definit] |
| | Hyri djalosh-**i**. | Nita bleu çantën. | (caktuar) | [+definit] |

Jo të gjitha gjuhët kanë nyja dhe vetëm 8% të gjuhëve kanë të dy nyjat, shquesen dhe jo shquesen, sikurse i ka gjuha shqipe, gjuha gjermane, gjuha angleze etj.

Gjuhët e tjera përdorin mënyra alternative për të shpreh të njëjtën dukuri[1]: (i) nëpërmjet pozicionimit të gjymtyrëve (gjuha çeke, kineze), (ii) fleksionit në folje (hungarishtja), (iii) fleksionit në mbiemër (serbo-kroatishtja, sllovenishtja), (iv) rasave dhe aspektit (finlandishtja, rusishtja), (v) mjeteve prozodike (osetishtja) etj.

Në përgjithësi supozohet se nyja është zhvilluar nga përemri dëftor.

Ekzistojnë disa teza lidhur me arsyen e zhvillimit të dëftorit në nyje, ne po paraqesim dy:

(i) Për shkak të rënies së shënuesve të rasave në emër, dhe

(ii) Për shkak të rënies (dobësimi) të aspektit verbal

Teza e parë është më e hershme: nyja që nga fillimi i shfaqjes së saj funksionoi si shënues i tipareve [+/-def][2]. Në gjuhen e vjetër gjermane p.sh. shënimi i këtyre tipare (ngjashëm si te gjuha ruse e finlandeze) bëhej nëpërmjet rasave strukturale. Fraza nominale (NP) në gjenitiv shënonte [-def], kurse NP në akuzativ [+def]. Në periudhën e mëvonshme të gjermanishtes erdhi deri te rënia thelbësore e përdorimit të gjenitivit verbal. Ai zëvendësohet me një rasë (neutrale) kundrinore dhe parafjalë. Prandaj, meqë shënimi [+/-def] nuk mund të

---

[1] Kramsky, Jiri (1972): The Article and the Concept of Definiteness in Languages, Mouton, The Hag,

[2] Philipi, Julia (1997): The rise of the article in Germanic languages, dhe Abraham, Werner (1997): The interdependence of case, aspect and referentiality in the history of German: the case of verbal genitive, në: Ans van Kemenade & Nigel Vincent: Parameters of morphosyntactic change, Cambridge University Press

bëhej më me alternimin e rasave, u shfaq një sistem i ri. Prandaj, dëftori, i cili më parë kishte një rol të elementit emfatik, i kufizuar nga konteksti, u ri-funksionalizua si shënues i tiparit [+/-def] brenda NP-së.

Teza e dytë është shumë më e vonshme: sipas përkrahësve të kësaj teze[3] (Leiss) teza e parë është e mangët, nuk e shpjegon dobësimin gjegjësisht rënien e gjenitivit verbal. Ata mendojnë se kjo rënie ka ndodh për shkak të dobësimit gjegjësisht rënies së sistemit aspektual. Të rikujtojmë: në gjuhën finlandeze dhe gjuhën ruse gjenitivi është pjellë e foljeve perfektive. Të dhënat empirike nga islandishtja e vjetër, gotishtja e gjermanishtja e epërme e vjetër e mbështesin këtë tezë.

Për gjuhën e vjetër shqipe nuk ka të dhëna empirike sikurse te gjuhët e mësipërme, por supozohet se rënia e shënuesve të rasave shkaktoi ri-analizimin e dëftorit dhe shndërrimin e tij në nyje. Pra është përvetësuar teza e parë. Mirëpo, në lidhje me këtë tezë duhet të kihet parasysh se:

- nyja nuk është e tepërt te gjuhët të cilat kanë morfologji të pasur të rasave (p. sh. greqishtja e vjetër)
- nuk është e domosdoshme që një gjuhë të ketë nyja nëse nuk ka rasa (p. sh. gjuha kineze)
- shfaqja e nyjës nuk ndihmon të bëhet identifikimi i tipareve gramatikore nëse procesi i devijimit zhvillohet njëkohësisht në emër dhe mbiemër ( p. sh. gjuhët gjermanike dhe romanike)
- humbja e morfologjisë rasore (në parim) mund të kompensohet me parafjalë (p.sh gjuha angleze)

Argumentet shtesë, të cilat (mund të) flasin kundër tezës së parë:

- Gjuhët indoevropiane nuk kanë pas sistemin e kohëve. Shprehja e kohës fillimisht është bërë nëpërmjet formave aspektuale (shkonte-shkoi, vraponte-vrapoi)
- Fillimisht të gjitha gjuhët kanë përdor mjete të tjera në vend të nyjës, nyja është zhvilluar në një fazë më të vonshme,
- Paraqitja jo e njëkohshme e nyjës shquese dhe jo shquese. Kjo e fundit është më e vonshme[4].
- Përputhja e disa të dhënave ontogjenike (nxanja e gjuhës së parë) dhe filogjenike ( zhvillimi diakronik i gjuhës )

---

[3] Leiss, , Elisabeth. (2000: 24): Aspekt und Artikel: die grammatischen Muster von Definitheit, Walter de Gruyter, Berlin

[4] Abrashi (2011): Aspekti dhe Nyja: dukuri ekuivalente gramatikore? Në Filologjia 18, pp. 75-111

Kjo le të mendohet se rënia e aspektit ka mundësi të ketë pas rol të rëndësishëm në paraqitjen e nyjës shquese edhe në gjuhën shqipe.

Të dy tezat kanë të përbashkët gjenezën e nyjës: nga dëftori. Ato dallohen për nga shkaktari por jo për nga rruga e gramatikalizimit:

(2) Rruga e gramatikalizimit sipas Greenbergut




Sipas Greenberg rruga e gramatikalizimit kalon nëpër 4 (katër) stade: në stadin zero ishte dëftori, në stadin e parë nyja shquese përdorej në funksion ekzoforik, për të veçuar apo individualizuar një send apo një entitet. Në stadin e dytë u zhvillua në nyjë të shquar specifike[5], e cila përdorej edhe pa pas nevojë për të bërë individualizimin. Stadi i tretë është shndërrimi i nyjës në shënues të emrit, dhe ajo nuk ka fare ndikim në individualizim. Ngjashëm sikurse nyja e parme e mbiemrit. Ndonëse nyja e shquar shqipe shfaqet (zakonisht) vetëm një herë brenda frazës nominale dhe në këtë mënyrë ajo shënon emrin[6], ajo ende nuk e ka humb potencën e saj individualizuese sikurse nyja e mbiemrit. Mund të supozohet se nyja shquese e gjuhës shqipe është në stadin e tretë të zhvillimit të saj, tek ajo është i pranishëm hiper-determinimi, për dallim nga gjuha e vjetër shqipe tek e cila ishte i pranishëm hypo-determinimi, pra vetëm aty ku ishte e domosdoshme të bëhet individualizimi apo veçimi i një sendi.

Meqë ajo gjendet në këtë stad të zhvillimit, efekti gjegjësisht funksioni i saj fillestar është zbehur, prandaj (mbase) edhe këto janë arsyet e konstatimeve se ajo (tashmë) nuk ekziston në gjuhën shqipe. Se rënia e nyjave është e mundshme tregon edhe rasti i gjuhës persishte[7], por natyrisht duke ndjekur një rrugë tjetër

---

[5] Abrashi, Teuta (në shtyp): Nyja e prapavendosur në gjuhët ballkanike-ngjashmëritë dhe dallimet sintaksore, në: Konferncë Ndërkombëtare e ASHK-së, Prishtinë, Nëntor 2011

[6] Kështu Cipo (në gramatikën e tij, fq. 68) konstaton: Nyjet kanë këtë të veçantë që mund ta substantivojnë çfarëdo pjese të ligjëratës me përjashtim të përemrave dhe të foljes, kurse Demiraj: çdo fjalë jo-emër kur substantivohet, merr përpara një nyje, të trajtës së pashquar ose merr pas nyjën e trajtës së shquar (Rreth kategorisë së shquarsisë fq.150).

[7] Leiss, Elisabeth (2010): Koverter Abbau des Artikels im Gegenwartsdeutschen. Në: Dagmar Bitneer and Livio Gaeta (Hrsg.) (2010): Kodierungstechniken im Wandel-Das Zusammenspiel von Analytik und Syntese im Gegenwartigendeutschen, de Gruyter, Berlin

specifike të zhvillimit nën kondita e rrethana të tjera. Fillimisht te kjo gjuhë, disa folje nuk mund të ndërtonin predikatin në mënyrë të pavarur, ato përfshinin (pashmangshëm) edhe kundrinën specifike në këtë proces[8]. Të përfshira në këto togfjalësha të qëndrueshëm, nyjat nuk mund të realizonin kundërvënien [+/- def] sepse nyja (p.sh. e shquar) e përfshirë në këtë proces, si pjesë e frazës nominale të kundrinës, nuk mund të zëvendësohej me nyjën e llojit tjetër (p. sh. jo të shquar). Prandaj, kundërvënia *shquar/jo shquar* nuk mund të realizohej. Numri i këtyre foljeve erdhi duke u rritë, kështu që pas një kohe të caktuar nyja e dikurshme u shndërrua në një morfemë shënuese e tipareve gramatikore[9].

2. Po cilët janë kriteret pra që e identifikojnë nyjën? Duke u bazuar në modelin e Greenbergut, atëherë disa nga kriteret dalin thjesht nga krahasimi ndërmjet karakteristikave që ka dëftori dhe shkallës (së ruajtur) aktuale së funksionit fillestar. Po fillojmë së pari me dy kritere formale, të cilat sipas Himmelmann[10] janë të domosdoshme por jo edhe të mjaftueshme për ta dalluar nga dëftori.

(i) nyjat janë elemente gramatikore të cilat shfaqen vetëm me shprehjet nominale.

(ii) pozicioni i tyre në këto shprehje nominale është i fiksuar, shfaqet ose para ose pas emrit, por nuk shfaqet duke alternuar para dhe pas emrit.

Në gjuhën shqipe nyja e shquar paraqitet vetëm me shprehjet apo gjymtyrët të cilët i takojnë brezit nominal: emër, mbiemër, pronor, numëror, përemra pyetës. Ka selektivitet të gjerë, prandaj edhe dyshimi se është klitik e jo afiks. Kështu nyja e shquar e suedishtes, e cila gjithashtu i prapangjitet emrit shfaqet vetëm me emrin, kurse ajo rumune vetëm me emër dhe mbiemër. Nyja e gjuhës bullgare ka selektivitet të ngjashëm me nyjën e gjuhës shqipe, i bashkëngjitet t e gjitha gjymtyrëve të brezit nominal

Pozicioni i nyjës në gjuhën shqipe është i fiksuar, gjithnjë i prapa-ngjitet ndonjë gjymtyre. Kjo gjymtyrë në shumicën e rasteve është në ballë të fjalisë dhe kështu nyja merr pozicionin e dytë, prandaj edhe disa gjuhëtarë e kanë klasifikuar si klitik i Wackernagel.

---

[8] Ngjashëm sikurse foljet me lokucion

[9] Edhe në gjuhën gjermane është e pranishme një dukuri e tillë:

sich *auf **den** Weg machen* (në rrugë për tu bërë) 'nisë'
*sich *auf **einen** Weg machen*
* sich *auf θ-Weg machen*

Vërejmë se në shembulin më sipër nuk është i mundshëm zëvendësimi ndërmjet nyjës shquese me nyjën jo shquese.

[10] Himmelman n, Nikolas (2001): Articles, në: , M. Haspelmath & e.a. (Eds.), *Language typology and language universals,* Berlin, Mouton de Gruyter, pp 831-842

Në gjuhën shqipe dëftori mund të shfaqet edhe nëse brenda frazës nominale është i pranishëm dëftori:

(3) Ky djal-i i mirë

Por, për dallim nga nyja, dëftori mund të shfaqet edhe me gjymtyrët të cilat nuk i takojnë brezit nominal:

(4) Ky po kënduaka (si Pavaroti)

Në shembullin (3) dëftori ka funksion anaforik, kurse në shembullin (4) funksion deiktik. Sipas Jakobson [11] dëftori i takon të ashtuquajturve '*zhvendosëve të thjeshtë*' (simple shifters angl.), kurse nyja '*zhvendosëve të përbërë*' (complex shifters). Nocioni *zhvendosës* është i lidhur ngushtë me faktin se demonstrativi '*ky*' nuk identifikon gjithnjë të njëjtin entitet, ai ndërron prej rastit në rast. Në një rast p.sh. tregon personin X, kurse në rastin tjetër personin Y. Pra, ai është ngushtë i lidhur apo më mirë të themi i ankoruar në pikën vrojtimin e folësit[12], prandaj potenca për të caktuar referencën varet kryekëput nga pikëvrojtimi i folësit[13]. Këtij grupi të zhvendosëve i takojnë edhe ndajfoljet p.sh. *këtu*, *dje* etj. Nyja dhe përemrat vetorë bëjnë pjesë në grupin e zhvendosëve të përbërë dhe gjatë procesit të nxanjës së gjuhës mësohen më vonë se dëftori, kurse tek afazia zhduken në fillim të paraqitjes së saj. Te zhvendosësit e thjeshtë, vetëm folësi e ka të njohur referencën, madje edhe disa kafshë, si qeni dhe primatë të tjerë, janë në gjendje të kuptojnë gjestet dëftuese të folësit. Te zhvendosësit e përbërë, folësi dhe dëgjuesi duhet të kenë njohuri të përbashkëta.

Leiss[14] merr si shembull kategorinë e kohës për të ilustruar dallimin ndërmjet zhvendosëve të thjeshtë (Dem) dhe atyre të përbërë (Art). Ndajfolja kohore *dje* referon vetëm nëse pikëvrojtimi i folësit është i njohur. Ndryshe qëndron puna me gramemat kohore siç është *e kaluara*. Ato janë të pajisura me referencë të dyfishtë: së pari lokalizohet koha e shqiptimit e së dyti bëhet zhvendosja e pikës së vrojtimit (kohës referente) në të kaluarën. Nëse zhvendosësi '*dje*' përdoret në një fjali me referencë kohore në kohën e kaluar,

---

[11] Jakobson, Roman (1972:131): Shifters, Verbal Categories, and Russian Verbs; In: Selected Writings II-Word and Language, Mouton, The Hague

[12] Leiss, Elisabeth (2007: 94): Covert patterns of definiteness/indefiniteness and aspectuality in Old Icelandic, Gothic and Old High German; In : Stark, Elisabeth; Abraham Werner, Leiss, Elisabeth Ed. : Nominal Determination: Typology, Context Constraints, and Historical Emergence, John Benjamins Company

[13] Demonstrativi e luan rolin e treguesit (indeksit), zëvendëson gishtin tregues.

[14] (po aty)

atëherë zhvendosësi është i ankoruar në 'të kaluarën' e jo në pikën e vrojtimit të folësit. Shprehur ndryshe, bëhet një zhvendosje e dyfishtë. Së pari, ankorimi i pikëvrojtimit zhvendoset në të kaluarën, së dyti, deiksisi kohor i '*dje*' fillon nga pika e zhvendosjes në kohën e kaluar, e jo nga koha e shqiptimit. Dallimi ndërmjet deiksisëve të thjeshtë dhe të përbërë kohor mund të shpjegohet duke shikuar lokalizimin e folësit dhe dëgjuesit. Kur folësi përdor ndajfoljen '*dje*' ai e lokalizon veten në të kaluarën ndërsa dëgjuesi mbetet i lokalizuar në kohën e tashme, kur përdoret koha e kaluar, atëherë folësi dhe dëgjuesi kanë pikëvrojtime të njëjta, të dytë janë në të kaluarën (kohën referente). Pra, konstatojmë se koha është e aftë të krijon pikëvrojtim të përbashkët, kurse zhvendosësit e thjeshtë nuk mund të kryejnë këtë funksion.

Është e qartë se ndajfoljet kohore nuk mund të zhvendosin pikën referente nga pika e shqiptimit. Kjo edhe është arsyeja pse ndajfoljet nuk mund të bëjnë kompensojnë mungesën e kohës në një gjuhë. Ngjashëm është edhe me dëftorin. Ata nuk mund të kompensojnë mungesën e nyjës shquese në një gjuhë, sepse referenca e caktuar nga nyja është rezultat jo vetëm i njohurisë 'së privilegjuar' të folësit, por rezultat i njohurisë së përbashkët folës-dëgjues, sepse roli i nyjës është të krijon pikëvrojtime të përbashkëta. Prandaj mund të themi: përemrat dëftorë i referohen informatës së njohur nga folësi dhe e panjohur nga dëgjuesi, kurse nyja e shquar i referohet informatës e cila është e njohur për të dytë, folësin dhe dëgjuesin.

Funksion anaforik ka edhe nyja:

(5) Na ishte njëherë **një** djalë
Djal-**i** ... (nyja)
**Ky** djal(-**i**)... (dëftori)
Ai djal (-**i**) (përemri vetor)

Në (7) futja e referentit në diskursin gjuhësor bëhet nëpërmjet të nyjës jo shquese **një**, e cila është e pranishme në fjalinë paraprirëse apo antecedente.

Dallim tjetër ndërmjet nyjës dhe dëftorit është edhe në rrafshin sintaksor. Nyja mund të jetë kokë e frazës nominale kurse dëftori mund të pozicionohet vetëm në pozicionin e specifikatorit (SPEC) të frazës nominale[15].

Nëse roli i nyjës është veçimi apo individualizimi i një sendi (apo entiteti), atëherë të shohim se si qëndron puna me superlativin dhe entitetin më prominent të diskursit, ku veçimi apo individualizimi është i domosdoshëm.

---

[15] Lyons, Christopher (1999): Definiteness, Cambridge University Press, Cambridge

(6) a) Këngëtari më i mirë b) Këngëtari i mirë.
*Këngëtar më i mirë. Këngëtar i mirë.

Në shembullin (8) vërejmë se superlativi mund të realizohet vetëm nëse është e pranishme nyja shquese.

(7) Një tridhjetë vjeçar , i papunë qëndron pranë *reklama-**ve** të kinemasë* ...

- Phe! Këta çojnë jetë, thotë, dhe afrohet për studim më preciz. Asht *film-**i** i përditshëm*: një vajzë e bukur e pranë saj një djalë i pashëm. Një zili në sy të punëtorit. Një mni ndjen për *protagonist-**in***.

Në (8)[16], ani pse reklamat, filmi dhe protagonisti përmenden për herë të parë, ata futen në diskursin gjuhësor nga shkrimtari për t'ju dhënë atyre pozicion prominent gjatë narracionit, ashtu që dëgjuesi e ka të qartë se ai entitet zë vendin më të spikatur në diskurs.

Sipas Himmelmann për shkak të disa rrethanave të caktuara gramatikore dalin edhe dy kritere shtesë sipas të cilëve prania e nyjës është e domosdoshme. I pari është te rasti kur emri merr si plotës të vetin një fjali:

(8) *Fakt-**i*** se *ata e humbën garën*
*Fakt* * (se *ata e humbën garën*)

Në (8) vërejmë se nëse mungon nyja e shquar, fjalia gramatikisht është jo korrekte. Kurse kriteri i dytë bënë fjalë rreth "kualifikimit" të emrave (të numërueshëm) për tu bërë participant i një ngjarje gjegjësisht të jenë kryefjalë, kundrinë e drejtë apo e zhdrejtë. Në gjuhën shqipe subjekti dhe kundrina e zhdrejtë pa përjashtim janë "të pajisura" me nyja, kurse rasti i kundrinës së drejtë është pak më ndryshe. Ajo mund të jetë me nyje (11a dhe 11b) apo pa nyje (11c):

(9) a) Nita bleu çantë**n**.
b) Nita bleu **një** çantë.
c) Nita bleu çantë.

---

[16] shembull i marrë nga Riza, Selman (1979: 165): Studime Albanistike, Rilindja, Prishtinë

Në shembullin (9c) emri *çantë* nuk është i pajisur me nyjë dhe meqenëse është një emër i përgjithshëm, e jo i përveçëm si emri *Nita*, as folësi e as dëgjuesi nuk e dinë se çfarë *çante* ka blerë *Nita*. Nëse njohurinë e përbashkët dëgjues-folës e shënojmë me tiparin semantik *definit* (përcaktuar), atëherë shembulli (9a) do të ketë tiparin [-def]. Mirëpo është e qartë se në leksikonin mental të folësit dhe lexuesit **koncepti** *çantë* është i pranishëm me të gjitha tiparet e tija semantiko-kognitive, të cilat mundësojnë përfytyrimin e konceptit *çantë*, përfytyrim ky i domosdoshëm për të zhvilluar komunikimin mes tyre. Pra, në (9c) folësi dhe dëgjuesi nuk identifikojnë ndonjë entitet të caktuar i cili quhet *çantë*, por ata identifikojnë një bashkësi të tipareve të shënuara nëpërmjet emrit *çantë*. Në fakt, si i tillë, emri *çantë* paraqet një predikat[17]. Si i tillë te shembulli (11a) nuk mund të dyfishohet kundrina apo të rimerret kundrina sepse nëse është predikat atëherë nuk ka se çka të dyfishohet:

(10) Nita (*e) bleu çantë.

Nëse është kështu, themi se nyja e gjuhës shqipe e plotëson edhe këtë kriter.

Bilanci:

Ani pse funksioni i saj primar është zbehur, në bazë të kritereve të dala nga hulumtimet tipologjike nyja e shquar e gjuhës shqipe mund të themi se i plotëson të gjitha kriteret për të qenë nyje.

[17] Shiko Kallulli, Dalina (1999): The Comparative Syntax of Albanian: On the Contribution of Syntactic Types to Propositional Interpretation, Dissertation, University of Durham